Merita e tij e madhe historike qëndron në faktin se për shumë vjet me radhë ai ka qenë një nxënës besnik dhe shok armësh i vendosur i V. I. Leninit në luftën për përmbysjen e carizmit dhe për triumfin e Revolucionit të madh Socialist të Tetorit, kurse pas vdekjes së Leninit ai, në krye të Partisë Komuniste të Bashkimit Sovjetik, mbrojti me besnikëri leninizmin nga sulmet e tërbuara të trockistëve, buharinistëve, zinovievistëve e të armiqve të tjerë dhe i shpartalloi ata ideologjikisht dhe politikisht. J. V. Stalini, si drejtuesi kryesor i Partisë, dha një kontribut të madh në udhëheqjen me sukses të ndërtimit të socializmit në Bashkimin Sovjetik dhe të Luftës së madhe Patriotike të Bashkimit Sovjetik kundër fashizmit; zhvilloi me tej marksizëm-leninizmin për një sërë çështjesh të rëndësishme të shoqërisë socialiste sovjetike dhe të ndërtimit të socializmit e të komunizmit; dha një kontribut të çmuar në forcimin e kampit socialist e të lëvizjes komuniste ndërkombëtare, si dhe në demaskimin e revizionizmit modern.

ENVER HOXHA

PROLETARE TE TE GJITHA VENDEVE, BASHKOHUNI!



ZERI i POPULLIT

ORGAN I KOMITETIT QENDROR TE PPSH

Viti i 37-të i botimit
Nr. 71 (9559)
E shtunë
24 mars 1979
Çmimi: 30 qindarka

# VENDIM
# I KOMITETIT QENDROR TE PPSH PER FESTIMIN E 100-VJETORIT TE LINDJES SE J. V. STALINIT

Më 21 dhjetor të këtij viti mbushen 100 vjet nga dita kur lindi J. V. Stalini, revolucionar e mendimtar i madh marksist-leninist, nxënës, bashkëpunëtor dhe vazhdues besnik i veprës së Leninit, udhëheqës i shquar i proletariatit botëror, mik i ngushtë e i shtrenjtë i popullit shqiptar.

Emri dhe vepra e J. V. Stalinit janë të pavdekshëm. Sulmet e shpifjet e armiqve borgjezë e revizionistë nuk mund të errësojnë kurrë meritat e tij historike përpara popullit sovjetik, proletariatit ndërkombëtar dhe popujve të botës.

J. V. Stalini radhitet përkrah klasikëve tanë të mëdhenj, K. Marksit, F. Engelsit dhe V. I. Leninit. Ai, me mjeshtëri dhe vendosmëri të rrallë, mbrojti parimet themelore të marksizëm-leninizmit, i pasuroi dhe i zhvilloi ato më tej në kushte të reja historike. Vepra e J. V. Stalinit është një thesar me vlera të mëdha e gjithnjë aktuale, një armë e fuqishme në duart e proletariatit botëror në luftë për fitorën e revolucionit, të socializmit dhe të komunizmit.

Krah për krah me Leninin, J. V Stalini luftoi për fitoren e Revolucionit të madh Socialist të Tetorit, për themelimin dhe ndërtimin e shtetit të parë socialist në botë. Për 30 vjet me radhë, në krye të Partisë Bolshevike dhe të shtetit sovjetik, ai organizoi dhe udhëhoqi luftën për të vënë në jetë planin gjenial leninist për ndërtimin e shoqërisë socialiste, për mbrojtjen dhe forcimin e vazhdueshëm të diktaturës së proletariatit, në luftë të ashpër me armiqtë e jashtëm e të brendshëm të Bashkimit Sovjetik, me oportunistët e revizionistët e çdo lloji — trockistë, buharinistë, nacionalistë borgjezë etj. Ndër-

timi i socializmit në Bashkimin Sovjetik nën udhëheqjen e J. V. Stalinit përbën një përvojë të pasur, nga e cila marksistë-leninistët kanë mësuar dhe do të mësojnë kurdoherë.

J. V. Stalini na jep një shembull të shkëlqyer të luftëtarit të vendosur kundër armiqve të klasës, imperializmit e reaksionit, për mbrojtjen e fitoreve të revolucionit, të diktaturës së proletariatit dhe të atdheut socialist. Si një strateg i madh ai udhëhoqi Luftën e Madhe Patriotike të popullit sovjetik dhe e çoi atë në fitoren me rëndësi historike-botërore. Nën udhëheqjen e tij ushtria sovjetike mbajti peshën kryesore të Luftës Antifashiste dhe dha kontributin vendimtar në shpartallimin e fashizmit dhe në çlirimin e popujve të robëruar.

J. V. Stalini u përket gjithë komunizmit ndërkombëtar, proletariatit dhe gjithë punonjësve të botës. Si internacionalist i madh proletar, si udhëheqës i shquar i lëvizjes komuniste botërore, ai ka luajtur një rol të madh në rritjen dhe forcimin e saj, në bolshevizimin e partive komuniste, në përpunimin e një strategjie e taktike të drejtë, revolucionare, që çoi në formimin e kampit socialist, në zhvillimin e lëvizjes revolucionare e çlirimtare të popujve.

Atij i përket merita historike që zbuloi dhe demaskoi tradhtinë e udhëheqjes revizioniste jugosllave, që ishte varianti i parë i revizionizmit modern në pushtet. Në kundërshtim me orvajtjet e revizionistëve sovjetikë, kinezë e të tjerë për të rehabilituar revizionizmin jugosllav, jeta ka vërtetuar plotësisht vlerësimin e Stalinit se titizmi ka qenë dhe mbetet një agjenturë e imperializmit për të përçarë lëvizjen komuniste, për të sabotuar revolucionin dhe për të minuar luftën çlirimtare të popujve.

J. V. Stalini ishte mik i ngushtë dhe i shtrenjtë i popullit shqiptar. Në vitet e zjarrta të Luftës Nacionalçlirimtare emri dhe vepra e J. V. Stalinit u bënë për popullin tonë simbol i luftës dhe i fitores mbi pushtuesit fashistë e tradhtarët e vendit, mijëra partizanë shqiptarë, me emrin e tij në gojë, luftuan me heroizëm e dhanë jetën për çlirimin e Atdheut. Në momentet e vështira të viteve të para të Pasçlirimit, si internacionalist i vërtetë, J. V. Stalini i dha popullit shqiptar nje ndihmë të madhe për mbrojtjen e të drejtave të tij në arenën ndërkombëtare, për të rimëkëmbur vendin nga shkatërrimet e luftës, për ndërtimin dhe mbrojtjen e socializmit.

J. V. Stalini ka qenë dhe mbetet një marksist-leninist i madh. Vepra e tij, pavarësisht nga shpifjet e revizionistëve sovjetikë, titistë, kinezë e eurokomunistë, është e do të jetë edhe në të ardhmen flamur lufte e fitoreje për proletariatin botëror dhe tmerr për armiqtë e revolucionit, të socializmit, të diktaturës së proletariatit. Fushata kundër J. V.

Stalinit, e ndërmarrë nga revizionistët hrushovianë në Kongresin e 20-të famëkeq, siç ka vënë në dukje me kohë Partia jonë, s'kishte qëllim tjetër veçse të shkurorëzonte leninizmin, t'i hapte rrugën restaurimit të kapitalizmit në BS e gjetkë, të godiste forcat e vërteta revolucionare marksiste-leniniste, të degjeneronte partitë komuniste e të sabotonte revolucionin. Duke ecur në këtë rrugë, klika revizioniste e Hrushovit dhe e Brezhnjevit likuidoi fitoret e Revolucionit Socialist të Tetorit, veprën e ndritur të V. I. Leninit e J. V. Stalinit dhe e shndërroi Bashkimin Sovjetik nga qendër të revolucionit botëror në një shtet socialimperialist.

Partia jonë e ka konsideruar dhe e konsideron mbrojtjen e J. V. Stalinit e të veprës së tij si një çështje të madhe parimore. Të mbrosh çështjen e J. V. Stalinit do të thotë të mbrosh marksizëm-leninizmin, revolucionin, socializmin, diktaturën e proletariatit, të jesh luftëtar i vendosur kundër imperializmit, borgjezisë ndërkombëtare e revizionizmit të çdo varianti, të mbrosh çështjen e lirisë e të pavarësisë së popujve, të mbash lart flamurin e internacionalizmit proletar.

(Nga Vendimi i Komitetit Qendror të PPSH
për festimin e 100-vjetorit të lindjes
se J. V. Stalinit).

Stalini që në moshë të re punon për formimin e tij me ideologjinë proletare duke studiuar veprat e Marksit, të Engelsit dhe të Leninit.




J. V. Stalini, 1893.



J. V. Stalini. 1898.

Në gusht 1898 Stalini hyn në organizatën e Partisë Punëtore Socialdemo-krate Ruse të Tiflisit, e cila u bë embrioni i socialdemokracisë në Gjeorgji.

**Më kujtohet viti 1898 kur m'u besua për herë të parë një rreth punëtorësh të ofiçinave hekurudhore... këtu, në rre-thin e këtyre shokëve, unë mora në atë kohë pagëzimin tim të parë luftarak revolucionar... mësuesit e mi të parë kanë qenë punëtorët e Tiflisit.**

**J. V. STALIN**

Për të parën herë Leninin e kam njohur më 1903... Në sytë e mi ai nuk ishte një drejtues i thjeshtë i partisë, por krijuesi i saj i vërtetë, sepse vetëm ai e kuptonte thelbin e brendshëm dhe nevojat imediate të partisë sonë... Lenini nuk ishte njëri nga drejtuesit, por një udhëheqës i tipit më të lartë, shqiponjë mali.

**J. V. STALIN**

«Iskra», organ i PPSDR, luajti rol të madh në futjen e ideve marksiste në lëvizjen punëtore.



РОССІЙСКАЯ СОЦІАЛЬ-ДЕМОКРАТИЧЕСКАЯ РАБОЧАЯ ПАРТІЯ

# ИСКРА

„Изъ искры возгорится пламя!"... Отвѣтъ декабристовъ Пушкину

№ 1. ДЕКАБРЬ 1900 ГОДА. № 1.

НАСУЩНЫЯ ЗАДАЧИ НАШЕГО ДВИЖЕНІЯ

ВИЛЬГЕЛЬМЪ ЛИБКНЕХТЪ



V. I. Lenini. 1900.

Stalini si revolucionar ndiqej kudo nga qeveria cariste. (Foto e drejtorisë së xhandarmërisë së Batumit 1902.)


ბრძოლა

ბრძოლა

№ 2-3 1901

ბრძოლა

№ 4 № 4

Në vitin 1901 me iniciativën e Stalinit u botua gazeta «Brxolla», e cila për nga rëndësia ishte e dyta pas «Iskrës».

Stalini në Kongresin IV të PPSDR përkrah Leninit lufton kundër menshevikëve.

Midis punëtorëve të industrisë vajgurore, në kontakt me punëtorët përparimtarë të Bakusë, në furtunën e konflikteve të mëdha, Stalini mësoi për të parën herë se ç'do të thotë të udhëheqësh masa të gjera punëtorësh.



Letër e Leninit drejtuar Komitetit të Bashkimit të Kaukazit. 20 dhjetor 1904.





Lenini dhe Stalini më 1912.

**Në qoftë se partia jonë mundi të krijonte në radhët e veta një unitet të brendshëm dhe një kompaktpsi të pashembullt, kjo ndodhi, para së gjithash, sepse ajo diti të spastrohej me kohë nga kalbësira e oportunizmit, diti t'i nxjerrë jashtë partisë likuidatorët dhe menshevikët.**

**J. V. STALIN**

«Mandat» i punëtorëve të Petrogradit, përpiluar nga Stalini dhe vlerësuar shumë nga Lenini.

**Nuk është nevoja të provohet se në kushtet e imperializmit, i cili është plot me përleshje dhe me luftëra, në «vigjiljen e revolucionit socialist», kur kapitalizmi «në lulëzim» shndërrohet në kapitalizëm «që heq shpirt»** (Lenin) **dhe lëvizja revolucionare rritet në të gjitha vendet e botës, kur imperializmi bashkohet me të gjitha forcat reaksionare pa përjashtim, deri edhe me carizmin dhe me rendin e bujkrobërisë, duke e bërë kështu të domosdoshëm koalicionin e të gjitha forcave revolucionare që nga lëvizja proletare në Perëndim deri te lëvizja nacionalçlirimtare në Lindje, kur përmbysja e mbeturinave të sistemit feudal të bujkrobërisë bëhet e pamundur pa luftën revolucionare kundër imperializmit — nuk është nevoja të provohet se revolucioni demokratiko-borgjez në një vend pak a shumë të zhvilluar në këto kushte duhet të afrohet me revolucionin proletar dhe se i pari duhet të shndërrohet në të dytin.**

**J. V. STALIN**




«Gjithë pushteti Sovjetëve», «Poshtë lufta» - këto ishin parullat e punonjësve në demonstratën që u bë më 18 qershor 1917 në Petrograd.



J. V. Stalini, nxënës besnik dhe shok armësh i Leninit në luftën për triumfin e Revolucionit të madh Socialist të Tetorit.

«Çështja më e rëndësishme e çdo revolucioni është çështja e pushtetit shtetëror» (Lenin)... **Në duart e cilës klasë, ose cilave klasa, është përqëndruar pushteti; cila klasë, ose cilat klasa duhet të përmbysen, cila klasë, ose cilat klasa duhet të marrin pushtetin, — këtu qëndron «çështja më e rëndësishme e çdo revolucioni».**

**J. V. STALIN**

Pas shtypjes gjakatare të demonstratës së korrikut të vitit 1917 partia bolshevike kaloi në ilegalitet dhe filloi periudha e përgatitjes së kryengritjes së armatosur.


Россійская Соціалъ-Демократическая Рабочая Партія.

Центральный органъ Р. С.-Д. Р. П.

# РАБОЧІЙ ПУТЬ

## Вся власть совѣтамъ.

## О революціонномъ фронтѣ.

## Отклики дня.

«Gjithë pushteti Sovjetëve!» «Mbi frontin revolucionar», «Jehona e ditës». **Artikuj të J. V. Stalinit në gazetën «Raboçi Put». Nr.Nr.13,14 dhe 21; 17, 19 dhe 27 shtator 1917.**



Lenini dhe Stalini në Smolni më 24 tetor 1917.

Më kujtohet, më në fund, viti 1917, kur me kërkesë të partisë, pasi kalova nëpër burgje dhe internime, më dërguan në Leningrad. Atje, në rrethin e punëtorëve rusë, duke qenë shumë afër me mësuesin e madh të proletarëve të të gjitha vendeve, shokun Lenin, në furtunën e përleshjeve të mëdha të proletariatit me borgjezinë në kushtet e luftës imperialiste, unë mësova për herë të parë të kuptoj se çdo të thotë të jesh një nga udhëheqësit e partisë së madhe të klasës punëtore. Atje,në rrethin e punëtorëve rusë — të çlirimtarëve të popujve të shtypur dhe të pionierëve të luftës proletare të të gjitha vendeve e popujve, unë mora pagëzimin tim të tretë luftarak revolucionar. Atje, në Rusi, nën udhëheqjen e Leninit unë u bëra një nga mjeshtrit e revolucionit.

J. V. STALIN



V. I. Lenini. Kryetar i Këshillit të Komisarëve të Popullit. 1917.

**Sa për nacionalizmin, jam plotësisht i një mendimi me Ju se kësaj pune duhet t'i përvishemi në mënyrë më serioze. Te ne një gjeorgjian i mrekullueshëm i është vënë e po shkruan një artikull të madh për revistën «Prosveshenie», duke mbledhur të gjitha materialet austriake etj.**

**V. I. Lenin**
**(Nga letra drejtuar A. M. Gorkit në shkurt 1913.)**

Deklarata e të drejtave të popujve të Rusisë, shkruar nga J. V. Stalini më 2(15) nëntor 1917.

**E drejtë e vetëvendosjes do të thotë: vetëm kombi ka të drejtë të vendosë mbi fatin e tij, askush nuk ka të drejtë të ndërhyjë me** forcë **në jetën e kombit,** të shkatërrojë **shkollat e tij dhe institucionet e tjera,** të prishë **doket e zakonet e tij,** të pengojë **përdorimin e gjuhës së tij, t'i cungojë të drejtat e tij.**

**J. V. STALIN**



# Декларація правъ народовъ Россіи.

Октябрьская революція рабочихъ и крестьянъ началась подъ общимъ знаменемъ раскрѣпощенія.

Раскрѣпощаются КРЕСТЬЯНЕ отъ власти помѣщиковъ, ибо нѣтъ больше помѣщичьей собственности на землю — она упразднена. Раскрѣпощаются СОЛДАТЫ и МАТРОСЫ отъ власти самодержавныхъ генераловъ, ибо генералы отнынѣ будутъ выборными и смѣняемыми. Раскрѣпощаются РАБОЧІЕ отъ капризовъ и произвола капиталистовъ, ибо отнынѣ будетъ установленъ контроль рабочихъ надъ заводами и фабриками. Все живое и жизнеспособное раскрѣпощается отъ ненавистныхъ оковъ.

Остаются только НАРОДЫ РОССІИ, терпѣвшіе и терпящіе гнетъ и произволъ, къ раскрѣпощенію которыхъ должно быть приступлено немедленно, освобожденіе которыхъ должно быть проведено рѣшительно и безповоротно.

За эпоху царизма народы Россіи систематически натравливались другъ на друга. Результаты такой политики извѣстны: рѣзни и погромы, съ одной стороны, рабство народовъ — съ другой.

Этой позорной политикѣ натравливанія нѣтъ и не должно быть возврата. Отнынѣ она должна быть замѣнена политикой ДОБРОВОЛЬНАГО и ЧЕСТНАГО союза народовъ Россіи.

Въ періодъ имперіализма, послѣ февральской революціи, когда власть перешла въ руки кадетской буржуазіи, неприкрытая политика натравливанія уступила мѣсто политикѣ трусливаго недовѣрія къ народамъ Россіи, политикѣ придирокъ и провокацій, прикрывающейся словесными заявленіями о «свободѣ» и «равенствѣ» народовъ. Результаты такой политики извѣстны: усиленіе національной вражды, подрывъ взаимнаго довѣрія.

Этой недостойной политикѣ лжи и недовѣрія, придирокъ и провокаціи долженъ быть положенъ конецъ. Отнынѣ она должна быть замѣнена открытой и честной политикой, ведущей къ ПОЛНОМУ ВЗАИМНОМУ ДОВѢРІЮ народовъ Россіи.

Только въ результатѣ такого довѣрія можетъ сложиться честный и прочный союзъ народовъ Россіи.

Только въ результатѣ такого союза могутъ быть спаяны рабочіе и крестьяне народовъ Россіи въ одну революціонную силу, способную устоять противъ всякихъ покушеній со стороны имперіалистско-аннексіонистской буржуазіи.

Исходя изъ этихъ положеній, первый Съѣздъ Совѣтовъ въ іюнѣ этого года провозгласилъ право народовъ Россіи на свободное самоопредѣленіе.

Второй Съѣздъ Совѣтовъ въ октябрѣ этого года подтвердилъ это неотъемлемое право народовъ Россіи болѣе рѣшительно и опредѣленно.

Исполняя волю этихъ Съѣздовъ, Совѣтъ Народныхъ Комиссаровъ рѣшилъ положить въ основу своей дѣятельности по вопросу о національностяхъ Россіи слѣдующія начала:

1. РАВЕНСТВО и СУВЕРЕННОСТЬ НАРОДОВЪ РОССІИ.

2. ПРАВО НАРОДОВЪ РОССІИ НА СВОБОДНОЕ САМООПРЕДѢЛЕНІЕ, ВПЛОТЬ ДО ОТДѢЛЕНІЯ и ОБРАЗОВАНІЯ САМОСТОЯТЕЛЬНАГО ГОСУДАРСТВА.

3. ОТМѢНА ВСѢХЪ и ВСЯКИХЪ НАЦІОНАЛЬНЫХЪ и НАЦІОНАЛЬНО-РЕЛИГІОЗНЫХЪ ПРИВИЛЛЕГІЙ и ОГРАНИЧЕНІЙ.

4. СВОБОДНОЕ РАЗВИТІЕ НАЦІОНАЛЬНЫХЪ МЕНЬШИНСТВЪ и ЭТНОГРАФИЧЕСКИХЪ ГРУППЪ, НАСЕЛЯЮЩИХЪ ТЕРРИТОРІЮ РОССІИ.

Вытекающіе отсюда конкретные декреты будутъ выработаны немедленно послѣ конструированія комиссіи по дѣламъ національностей.

Именемъ Республики Россійской Народный Комиссаръ по дѣламъ національностей ІОСИФЪ ДЖУГАШВИЛИ-СТАЛИНЪ.

Предсѣдатель Совѣта Народныхъ Комиссаровъ В. УЛЬЯНОВЪ (Ленинъ)

2 ноября 1917 г.

J. V. Stalini. Komisar i Popullit për kombësitë. 1917.



V. I. Lenini, J. V. Stalini dhe M. I. Kalinini në Kongresin VIII të PK(b)R. Mars 1919

**Derisa ekziston rrethimi kapitalist, duhet të ekzistojë edhe rreziku i intervencionit nga ana e vendeve kapitaliste dhe, derisa ekziston ky rrezik, duhet të ekzistojë edhe rreziku i restaurimit, rreziku i rivendosjes së regjimit kapitalist në vendin tonë.**

**J. V. STALIN**

J. V. Stalini. 1920.

Letër e J. V. Stalinit drejtuar V. I. Leninit. Mars 1921.



**Ditët e fundit unë pata mundësi të lexojc përmbledhjen** «Plani i elektrifikimit të Rusisë»... **Është një skicë prej mjeshtri për një plan ekonomik me të vërtetë** unik **dhe me të vërtetë** shtetëror, pa thonjëza. **Në kohën tonë kjo është e vetmja orvatje marksisle për ta vendosur superstrukturën sovjetike të Rusisë së prapambetur nga pikëpamja ekonomike mbi një bazë tekniko-industriale me të vërtetë reale, e vetmja bazë e mundshme në kushtet e sotme.**

**J. V. STALIN**

Plenumi i KQ të PK (b) R, me propozim të Leninit. e zgjodhi J. V. Stalinin Sekretar të Përgjithshëm të Komitetit Qendror të Partisë.



J. V. Stalini. Prill 1922.



V. I. Lenini dhe J. V. Stalini në Gorki. 1922.

Kur Lenini ishte i sëmurë në Gorki, Stalinit si Sekretar i Përgjithshëm i KQ të Partisë i takoi të drejtonte gjithë veprimtarinë e Partisë.



Betimi solemn i Stalinit me rastin e vdekjes së Leninit bërë në Kongresin II të Sovjetëve të BS më 26 janar 1924.

NE, KOMUNISTËT, JEMI NJERËZ TË NJË BRUMI TË VEÇANTË. NE JEMI GATUAR NGA NJË MATERIAL I VEÇANTË. JEMI ATA QË PËRBËJMË USHTRINË E STRATEGUT TË MADH PROLETAR, USHTRINË E SHOKUT LENIN. S'KA GJË MË TË LARTË. S'KA NDER MË TË MADH SE TË BËSH PJESË Në KËTË USHTRI. S'KA GJË MË TË LARTË. S'KA TITULL MË TË LARTË SE TITULLI I ANËTARIT TË PARTISË, THEMELUESI DHE UDHËHEQËSI I SË CILËS ËSHTË SHOKU LENIN...

KUR PO NDAHEJ PREJ NESH, SHOKU LENIN NA POROSITI TA MBAJMË LART DHE TA RUAJMË TË PASTËR TITULLIN E MADH TË ANËTARIT TË PARTISË. TË BETOHEMI, SHOKU LENIN, SE DO TA PËRMBUSHIM ME NDER KËTË POROSI TËNDEN!..

KUR PO NDAHEJ PREJ NESH, SHOKU LENIN NA POROSITI QË TA RUAJMË SI SYTË E BALLIT UNITETIN E PARTISË SONË. TË BETOHEMI, SHOKU LENIN, SE DO TA PËRMBUSHIM ME NDER EDHE KËTË POROSI TËNDEN!..

KUR PO NDAHEJ PREJ NESH, SHOKU LENIN NA POROSITI QË TA RUAJMË DHE TA FORCOJMË DIKTATURËN E PROLETARIATIT. TË BETOHEMI, SHOKU LENIN, SE NUK DO T'I KURSEJMË FORCAT TONA PËR TA PËRMBUSHUR ME NDER EDHE KËTË POROSI TËNDEN!. . .

KUR PO NDAHEJ PREJ NESH, SHOKU LENIN NA POROSITI QË TA FORCOJMË SA MË SHUMË ALEANCËN E PUNËTORËVE ME FSHATARËT. TË BETOHEMI, SHOKU LENIN, SE DO TA PËRMBUSHIM ME NDER EDHE KËTË POROSI TËNDEN! . .

SHOKU LENIN VAZHDIMISHT NA KA FOLUR PËR NEVOJËN E DOMOSDOSHME TË BASHKIMIT VULLNETAR TË POPUJVE TË VENDIT TONË, PËR NEVOJËN E NJË BASHKËPUNIMI VËLLAZËROR NË KUADRIN E BASHKIMIT TË REPUBLIKAVE.

KUR PO NDAHEJ PREJ NESH, SHOKU LENIN NA POROSITI TA FORCOJMË DHE TA ZGJEROJMË BASHKIMIN E REPUBLIKAVE. TË BETOHEMI, SHOKU LENIN, SE DO TA PËRMBUSHIM ME NDER EDHE KËTË POROSI TËNDEN! . .

LENINI MË SE NJË HERË NA PATI UDHËZUAR SE FORCIMI I USHTRISË SË KUQE DHE PËRMIRËSIMI I GJENDJES SË SAJ JANË NJË NGA DETYRAT MË TË RËNDËSISHME TË PARTISË SONË. . . LE TË BETOHEMI, PRA, SHOKË, SE NUK DO T'I KURSEJMË FORCAT TONA PËR TE FORCUAR USHTRINË TONË TË KUQE, FLOTËN TONË TË KUQE!. .

KUR PO NDAHEJ PREJ NESH, SHOKU LENIN NA POROSITI T'U QËNDROJMË BESNIKË PARIMEVE TË INTERNACIONALES KOMUNISTE. TË BETOHEMI, SHOKU LENIN, SE NUK DO TA KURSEJMË JETËN TONË PËR TA FORCUAR DHE ZGJERUAR BASHKIMIN E PUNONJËSVE TË TË GJITHË BOTËS, INTERNACIONALEN KOMUNISTE!

J. V. STALIN

PARTIA ËSHTË MËSUESI, DREJTUESI, UDHËHEQËSI I KLASËS SË SAJ.

J. V. STALIN

---

Vitet e fundit, që kur punojmë pa Leninin, nuk dimë asnjë kthesë në punën tonë, asnjë iniciativë sadopak të madhe, asnjë parullë, asnjë orientim në politikën tonë, autori i së cilës të mos jetë shoku Stalin. E gjithë puna kryesore — këtë duhet ta dijë partia — zhvillohet sipas udhëzimeve të shokut Stalin. Ai interesohet... ndoshta edhe për problemet e dorës së tretë e bile edhe të dorës së dhjetë kur ato kanë të bëjnë me punëtorët, me fshatarët dhe me të gjithë punonjësit e vendit tonë.

S. M. KIROV

---

**Trockizmi tani është hedhur në veprim për të diskredituar bolshevizmin dhe për të shkatërruar themelet e tij. Detyra e partisë është që** ta varrosë trockizmin si rrymë ideologjike.

**J. V. STALIN**

**Leninizmi është marksizmi i epokës së imperializmit dhe të revolucionit proletar. Më sakt: leninizmi është teoria dhe taktika e revolucionit proletar në përgjithësi, teoria dhe taktika e diktaturës së proletariatit në veçanti.**

**J. V. STALIN**

J. V. STALIN. «Mbi Leninin dhe leninizmin». 1924. Botimi i parë.



J. V. Stalini duke folur në uzinën «Dinamo» më 7 nëntor 1924.


И. СТАЛИН

ОКТЯБРЬСКАЯ
РЕВОЛЮЦИЯ
И ТАКТИКА РУССКИХ
КОММУНИСТОВ

ГОСУДАРСТВЕННОЕ ИЗДАТЕЛЬСТВО
МОСКВА ЛЕНИНГРАД

J. V. Stalin. «Revolucioni i Tetorit dhe taktika e komunistëve rusë».

Në Veprën «Revolucioni i Tetorit dhe taktika e komunistëve rusë» është përgjithësuar teorikisht përvoja e Revolucionit të madh Socialist të Tetorit, është argumentuar dhe zhvilluar më tej teoria leniniste mbi fitoren e socializmit në një vend të vetëm.

J. V. Stalini në ofiçinat kryesore hekurudhore të Tiflisit. 1926.




J. V. Stalin. «Rreth çështjeve të leninizmit».

Vepra e shquar e J. V. Stalinit «Rreth çështjeve të leninizmit» drejtohet kundër armiqve të bolshevizmit, kundër bandës trockisto-zinovieviste, e cila me Trockin në krye po përpiqej ta përçante partinë bolshevike, ta molepste atë me mosbesim në fitoren e socializmit në BRSS dhe të krijonte një parti tjetër, partinë e restaurimit kapitalist, për të zëvendësuar kështu leninizmin me trockizmin.


2


1


3


4


5


6


7


8


9


10


11


12


13

1. J. V. Stalin 2. V. M. Molotov 3. M. I. Kalinin 4. M. V. Frunze 5. V. V. Kuibishev 6. E. M. Jarosllavski 7. F. E. Xherzhinski 8. L. M. Kaganoviç 9. G. K. Orxhonikixe 10. S. M. Kirov 11. A. A. Andrejev 12. A. A. Zhdanov, 13. M. F. Shkiriatov.

Pas vdekjes së V. I.Leninit, J. V. Stalini ka qenë në krye të bërthamës udhëheqëse të partisë bolshevike dhe të shtetit sovjetik që bashkoi partinë rreth porosive të Leninit dhe e futi popullin sovjetik në rrugën e industrializimit të vendit dhe të kolektivizimit të bujqësisë.



J. V. Stalini dhe S. M. Kirovi. Leningrad. Prill 1926.




J. V. Stalin. «Çështje të leninizmit».

Leninizmi u rrit dhe u forcua në përleshjet me oportunizmin e Internacionales II, lufta kundër së cilës ka qenë dhe është një kusht i domosdoshëm paraprak për të luftuar me sukses kundër kapitalizmit.

**J. V. STALIN**

Më parë ishte bërë zakon të flitej për revolucionin proletar në këtë apo atë vend të zhvilluar... Tani duhet folur për revolucionin proletar botëror, sepse frontet e veçanta kombëtare të kapitalit janë bërë hallka të zinxhirit të vetëm të quajtur front botëror i imperializmit, të cilit duhet t'i kundërvihet fronti i përbashkët i lëvizjes revolucionare të të gjitha vendeve.

**J. V. STALIN**

J. V. Stalini dhe M. I. Kalinini.

J. V. Stalin. «Mbi deviacionin socialdemokrat në partinë tonë».




Në referatin e mbajtur në Konferencën XV të PK(b) të BS «Mbi deviacionin socialdemokrat në partinë tonë» në nëntor 1926 J. V. Stalini mbron unitetin ideologjik dhe organizativ të partisë bolshevike dhe demaskon ideologjinë kapitulluese dhe punën minuese e përçarëse të bllokut trockisto-zinovievist. Konferenca pranoi unanimisht tezat e referatit të J. V. Stalinit që e karakterizojnë bllokun trockisto-zinovievist të opozitës si një deviacion socialdemokrat në radhët e partisë bolshevike, si një repart ndihmës të Internacionales II në lëvizjen punëtore ndërkombëtare.



V. V. Kuibishevi, M. I. Kalinini, J. V. Stalini dhe G. K. Orxhonikixe në tribunën e Mauzoleumit «Lenin» më 7 nëntor 1927.

**Fitorja e Revolucionit të Tetorit shënon një kthesë rrënjësore në historinë e njerëzimit, një kthesë rrënjësore në fatet historike të kapitalizmit botëror, një kthesë rrënjësore në lëvizjen çlirimtare të proletariatit botëror, një kthesë rrënjësore në mënyrat e luftës dhe në format e organizimit, në jetesën dhe në traditat, në kulturën dhe në ideologjinë e masave të shfrytëzuara të mbarë botës...**

**Revolucioni i Tetorit lindi dhe u forcua nën flamurin e marksizmit, nën flamurin e idesë së diktaturës së proletariatit, nën flamurin e leninizmit, që është marksizmi i epokës së imperializmit dhe të revolucioneve proletare. Prandaj ai shënon fitoren e marksizmit mbi reformizmin, fitoren e leninizmit mbi socialdemokratizmin, fitoren e Internacionales III mbi Internacionalen II.**

**J. V. STALIN**

J. V. Stalin. «Mbi industrializimin e vendit dhe mbi deviacionin e djathtë».



И. СТАЛИН

ОБ ИНДУСТРИАЛИЗАЦИИ СТРАНЫ И О ПРАВОМ УКЛОНЕ

Речь на Пленуме ЦК ВКП (б)
19 ноября 1928 г.

1928

ГОСУДАРСТВЕННОЕ ИЗДАТЕЛЬСТВО
МОСКВА—ЛЕНИНГРАД

Duke u mbështetur në udhëzimet e Leninit, J. V. Stalini përpunoi shkencën për industrializimin socialist të vendit. Ai vërtetoi se thelbi i industrializimit socialist qëndron në zhvillimin e industrisë së rëndë, dhe sidomos të industrisë së makinave, si bazë materiale e socializmit që siguron pavarësinë e vendit nga bota kapitaliste.



J. V. Stalini me bashkëpunëtorët e tij më të afërt - G. K. Orxhonikixen, V. V. Kuibishevin, M. I. Kalininin, L. M. Kaganoviçin, S. M. Kirovin - me rastin e 50-vjetorit të tij më 21 dhjetor 1929.

**Diktatura e proletariatit nuk lind mbi bazën e sistemit borgjez, por gjatë shkatërrimit të tij, pas përmbysjes së borgjezisë, gjatë shpronësimit të çifligarëve dhe të kapitalistëve, gjatë shoqërizimit të veglave dhe të mjeteve kryesore të prodhimit, gjatë revolucionit me dhunë të proletariatit. Diktatura e proletariatit është pushteti revolucionar që mbështetet në dhunën mbi borgjezinë...**

**Diktatura e proletariatit nuk është vetëm dhunë, por edhe udhëheqje e masave punonjëse të klasave joproletare, por edhe ndërtim i ekonomisë socialiste, që, nga tipi i saj, është më e lartë se ekonomia kapitaliste, me një rendiment pune më të madh se ekonomia kapitaliste.**

**J. V. STALIN**

J. V. Stalini. 1930.

Kemi arritur, pra, të hedhim themelet e industrisë së re me akumulimet tona. Kemi arritur, pra, të ngremë godinën madhështore të industrisë së re socialiste me mjetet tona. Ky është suksesi ynë kryesor, shokë... Sigurisht, politika në përgjithësi e drejtë e partisë sonë ka luajtur një rol tepër të rëndësishëm në arritjen e këtyre sukseseve. Por politika e partisë sonë nuk do të vlente asnjë grosh, po të mos gëzonte përkrahjen me të vërtetë miqësore të masave shumëmilionëshe të punëtorëve pa parti. Pikërisht këtu qëndron forca e partisë sonë, se ajo ka përkrahjen e masave punëtore pa parti.

**J. V. STALIN**



Dnjeprostroi. Pamje e përgjithshme e digës. 1930.

Rruga e daljes (për bujqësinë) është kalimi i ekonomive të vogla dhe të përndara fshatare në ekonomi të mëdha dhe të bashkuara mbi bazën e punimit të përbashkët të tokës, është kalimi në punimin kolektiv të tokës mbi bazën e teknikës së re, më të lartë.

Rruga e daljes është që ekonomitë e vogla dhe shumë të vogla fshatare gradualisht, por pareshtur, jo me anë presioni, por me anën e shembullit dhe të bindjes, të bashkohen në ekonomi të mëdha mbi bazën e punimit të përbashkët, shoqëror, kolektiv të tokës, duke përdorur makina bujqësore dhe traktorë, duke zbatuar metodat shkencore të intensifikimit të bujqësisë. Të tjera rrugë daljeje nuk ka.

J. V. STALIN



Mekanizimi i bujqësisë.



J. V. Stalini dhe S. M. Kirovi në një udhëtim në kanalin që lidh Detin e Bardhë me Balltikun. 1933.

J. V. Stalin. «Rreth çështjeve të politikës agrare në BRSS». **Fjalim i mbajtur në konferencën e marksistëve specialistë për çështjen agrare.**



КОММУНИСТИЧЕСКАЯ АКАДЕМИЯ

И. СТАЛИН

К ВОПРОСАМ
АГРАРНОЙ ПОЛИТИКИ В СССР

ИЗДАТЕЛЬСТВО КОММУНИСТИЧЕСКОЙ АКАДЕМИИ
МОСКВА

Në fjalimin «Rreth çështjeve të politikës agrare në BRSS» J. V. Stalini demaskon teoritë borgjeze dhe oportuniste të djathta, teorinë e «ekuilibrit», teorinë e «spontaneitetit» në ndërtimin socialist, teorinë e «qëndrueshmërisë» së ekonomisë së vogël fshatare, dhe tregon epërsinë e ekonomisë së madhe, kolektive në bujqësi. J. V. Stalini e përkufizon natyrën e kolkozeve si formë socialiste të ekonomisë dhe argumenton kthesën e bërë nga politika e kufizimit dhe e eliminimit të elementëve kapitalistë të fshatit në politikën e Irkuidimit të kulakëve si klasë mbi bazën e kolektivizimit të plotë.



J. V. Stalini. 1933.



Parada e Ushtrisë së Kuqe në Sheshin e Kuq të Moskës.



**Detyra jonë është të shtojmë aftësinë mbrojtëse të vendit tonë, të ngremë ekonominë tonë kombëtare, të përmirësojmë industrinë tonë, ushtarake dhe joushtarake, të forcojmë vigjilencën e punëtorëve, të fshatarëve dhe të ushtarëve të kuq të vendit tonë, duke kalitur te ata vullnetin për mbrojtjen e atdheut socialist dhe duke zhdukur shthurjen, e cila, për fat të keq ende nuk është zhdukur.**

**J. V. STALIN**



J. V. Stalini duke mbajtur raportin në Kongresin XVII të PK(b) të BS që hyri në histori si «Kongresi i ngadhënjimtareve».

**Të krijosh bazën ekonomike të sociaiizmit - do të thotë të lidhësh ngushtë në një ekonomi të vetme bujqësinë me industrinë socialiste, të vësh bujqësinë nën drejtimin e industrisë socialiste, t'i mbështetësh marrëdhëniet midis qytetit dhe fshatit mbi bazën e shkëmbimit të produkteve të bujqësisë dhe të industrisë, të mbyllësh dhe të likuidosh të gjitha ato kanale, nëpërmjet të cilave lindin klasat, dhe, para së gjithash, kapitali, të krijosh, në fund të fundit, kushte të tilla prodhimi dhe shpërndarieie, të cilat të shpien drejtpërdreit në zhdukjen e klasave.**

**J. V. STALIN**



J. V. Stalini. 1935.

**Vendi i diktaturës së proletariatit, që ndodhet brenda rrethimit kapitalist, nuk mund të mbetet i pavarur ekonomikisht, po qe se nuk prodhon vetë vegla dhe mjete prodhimi, po qe se ngec në atë shkallë zhvillimi, në të cilën është i shtrënguar ta mbajë ekonominë kombëtare të lidhur pas qerres së vendeve të zhvilluara nga pikëpamja kapitaliste, që prodhojnë dhe eksportojnë vegla dhe mjete prodhimi. Të ngecësh në këtë shkallë — do të thotë t'i nënshtrohesh kapitalit botëror.**

**J. V. STALIN**

Gratë punonjëse, punëtoret dhe fshataret, janë rezerva më e madhe e klasës punëtore. Kjo rezervë përfaqëson plot gjysmën e popullsisë... Prandaj detyra e parë e proletariatit dhe e pararojës së tij, partisë komuniste, është që të bëjë një luftë vendimtare për emancipimin e grave, punëtoreve dhe fshatareve, nga ndikimi i borgjezisë, për edukimin politik dhe për organizimin e punëtoreve dhe të fshatareve nën flamurin e proletariatit.

**J. V. STALIN**







Komsomolasi duhet të ketë parasysh se sigurimi i udhëheqjes së partisë është gjëja kryesore dhe më e rëndësishme në gjithë punën e komsomolit. Komsomolasi duhet të ketë parasysh se pa këtë udhëheqje komsomoli nuk mund ta përmbushë detyrën e tij themelore — edukimin e rinisë punëtore e fshatare në frymën e diktaturës së proletariatit dhe të komunizmit.

J. V. STALIN

J. V. Stalini midis pionierëve.



J. V. Stalini midis komsomolasve.

J. V. Stalini dhe A. M. Gorki.



**Ne ndërtojmë kulturën proletare... Proletare nga përmbajtja dhe kombëtare nga forma, — kjo është ajo kulturë e përgjithshme njerëzore, drejt së cilës ecën socializmi. Kultura proletare nuk e zhduk kulturën kombëtare, por i jep asaj përmbajtjen. Dhe anasjelltas, kultura kombëtare nuk e zhduk kulturën proletare, por i jep asaj formën.**

**J. V. STALIN**



J. V. Stalini me shkrimtarin francez Romen Rolan më 28 qershor 1935.



J.V. Stalini në Kongresin II të kolkozianëve sulmues.



J.V. Stalini përshëndet pilotin e shquar sovjetik P. V. Çkallov.

J. V. Stalini në Kongresin VIII të jashtëzakonshëm të sovjetëve të BS duke mbajtur raportin «Mbi projektkushtetutën e BRSS» më 25 nëntor 1936.






Kushtetuta e BRSS.

**Për të nuk ka qytetarë aktivë ose pasivë, për të (Projektin e kushtetutës së re) të gjithë qytetarët janë aktivë. Ai nuk njeh ndryshime në të drejtat midis burrave dhe grave, midis atyre që janë me vendbanim «të përhershëm» dhe atyre që janë me vendbanim «të përkohshëm», midis kamësve dhe skamësve, midis atyre që janë me shkollë dhe atyre pa shkollë. Për të të gjithë qytetarët gëzojnë të drejta të barabarta. Pozitën e një qytetari në shoqëri nuk e përcaktojnë as pasuria e tij, as origjina e tij kombëtare, as seksi, as funksioni apo grada e tij, por cilësitë personale dhe puna personale e tij.**

**J. V. STALIN**




**Ju flisni për «besnikërinë» Tuaj kundrejt meje. Ndoshta kjo është një frazë që Ju ka shkarë rastësisht. Ndoshta.. . Por në qoftë se kjo nuk është një frazë e rastit, unë do t'Ju këshilloja ta flaknit tej «porimin» e besnikërisë kundrejt individëve të veçantë. Kjo nuk është bolshevike. Jini besnikë kundrejt klasës punëtore, partisë së saj, shtetit të saj. Kjo është një gjë e nevojshme dhe e mirë. Por mos e ngatërroni këtë me besnikërinë kundrejt individëve të veçantë, që është profkë e zbrazët dhe e panevojshme prej intelektuali të sëmurë.**

**J. V. STALIN**

(Nga ietra e shokut Shatunovski gusht 1930)




J. V. Stalin. «Mbi të metat e punës së partisë dhe mbi masat për likuidimin e elementëve trockistë dhe të elementëve të tjerë me dy faqe».



J. V. Stalini 1936.

Në raportin «Mbi të metat e punës së partisë» mbajtur në plenumin e KQ të PK(b) të BS në mars 1937 Stalini përcaktoi programin e qartë të forcimit të organeve të partisë e të sovjetëve, programin e masave të rritjes së vigjilencës politike, hodhi parullën «të përvetësohet bolshevizmi». Stalini e armatosi partinë për të luftuar kundër armiqve të popullit, e mësoi atë t'u çirrte maskën atyre.



J. V. Stalini në kabinetin e punës.

**Një nga detyrat themelore të partisë në epokën e diktaturës së proletariatit është zhvillimi i punës për riedukimin e brezave të vjetër dhe për edukimin e brezave të rinj në frymën e diktaturës së proletariatit dhe të socializmit.**

**J. V. STALIN**

Historia e Partisë Komuniste (b) të Bashkimit Sovjetik. Kurs i shkurtër.

Botime të librit të J. V. Stalinit «Historia e Partisë Komuniste (b) të Bashkimit Sovietik. Kurs i shkurtër» në gjuhët e popujve të BRSS e në gjuhë të huaja.



J. V. Stalini dhe A. A. Zhdanovi.

**Lulëzimi i kulturave kombëtare nga forma dhe socialiste nga përmbajtja në kushtet e diktaturës së proletariatit në një vend të vetëm për të** përgatitur **shkrirjen e tyre në një kulturë socialiste të përbashkët (si nga forma ashtu edhe nga përmbajtja), me një gjuhë të përbashkët, kur proletariati të ketë triumfuar në mbarë botën dhe socializmi të ketë hedhur rrënjë në jetë. - këtu qëndron pikërisht dialektika e mënyrës leniniste në shtruarjen e çështjes së kulturës kombëtare.**

**J. V. STALIN**

Sukseset në ndërtimin e socializmit në BS, të arritura nën udhëheqjen e Partisë Bolshevike me J. V. Stalinin në krye, i cili për 30 vjet me radhë organizoi dhe udhëhoqi luftën për të vënë në jetë planin gjenial leninist të ndërtimit të shoqërisë socialiste e për mbrojtjen e diktaturës së proletoriatit, janë një chembull i shkëlqyer i forcës dhe i vitalitetit të mësimeve dritëdhënëse e të pavdekshme të marksizëm-leninizmit ngadhënjimtar.

| Llojet më të rëndësishme të prodhimit | Prodhimi në vitin 1913 | Prodhimi në vitin 1940 |
|---|---|---|
| GIZË | 4 mln 220 mijë tonë | 15 mln tonë |
| ÇELIK | 4 mln 230 mijë tonë | 18 mln 300 mijë tonë |
| QYMYR | 29 mln tonë | 166 mln tonë |
| NAFTË | 9 mln tonë | 31 mln tonë |
| DRITHË PËR TREG | 21 mln 600 mijë tonë | 38 mln 300 mijë tonë |
| PAMBUK ÇELTIK | 740 mijë tonë | 2 mln 700 mijë tonë |

Baza ekonomike e Bashkimit Sovjetik para Luftës së Dytë Botërore në krahasim me bazën ekonomike të Rusisë së vjetër para Luftës së Parë Botërore. (Sipas të dhënave të marra nga fjalimi i J. V. Stalinit mbajtur në mbledhjen paraelektorale të zgjedhësve në shkurt të vitit 1946)

